DESANKA MAKSIMOVIQ

# KËRKOJ FALJE

---

# TRAŽIM POMILOVANJE

DESANKA MAKSIMOVIĆ





RILINDJA

PRISHTINË

DESANKA MAKSIMOVIQ

DESANKA MAKSIMOVIĆ

# KËRKOJ FALJE

# TRAŽIM POMILOVANJE



RILINDJA
1968
PRISHTINË

## PROGLAS

Po milosti božjoj
i blagoslovu svetitelja iz Rasa,
ja, car Srba, Grka i Arbanasa,
zemljama koje od oceva nasledih
i mačem osvojih,
koje povezah krvnim sudovima
svojih vojnika,
dajem zakonik
i neka nema drugih zakonika
osim mojih.

Čedoubica, preljubnik, najahalac,
onaj koga zlopakosni đavo uze,
babun, bogumil i jeretik,
slabić koji na sudu ne govori pravo,
čovek koji skrnavi ikone svetih,
biće surovo kažnjeni po zakonima mojim,
ali ne surovije
nego što u zakonu stoji.

Ja vlastelu, prema običajima otaca,
od sebara izdvojih.
Prvosvešteniku i vlastelinu
sudiće se blaže nego meropahu,

## SHPALLJE

Simbas vullnetit të zotit
dhe nga Rasi bekimit t'shejtënve, krishtarëve,
unë, car i Sërbëve, i Grekëve dhe i Shqiptarëve,
vendevet që i trash'gova nga etnit dhe si mbret
me shpatë i pushtova,
që i lidha me enë gjaku
t'ushtarëve të mi,
u jap kanunin
dhe tjetër asnji
kanun pos timit mos t'ketë.

Fëmijëvrasësi, kunorëshkelësi, përdhunuesi,
ai që djalli dashakeq e muer,
babuni, patareni dhe heretiku,
i dobëti që në gjyq s'flet të drejtën,
njeriu që fëlliq ikonet e shejtënvet, si njeh,
do të dënohet rrept'sisht simbas ligjeve t'mia,
por jo ma rreptë
se që ligji e parasheh.

Unë bujarët, simbas zakoneve stërgjyshore,
prej sebrash i ndava.
Kryepopi dhe bujari
do të gjykohen ma lehtë se meropahu,

ali ne u strahu
od carstva mi,
i ne blaže
nego što u zakonu stoji.

Kudeljnici sirotoj pred nasilnikom
zakoni moji
biće umesto štita.
Ni robu pravednom,
ni neznancu što krôz carstvo mi hita,
niti ikom
treba da ih se boji,
samo krivcu će se surovo suditi,
ali ne surovije
nego što u zakonu stoji.

por jo nga frika
për mbretni,
dhe jo ma butë
se që parasheh ligji.

Tjerrëses së vorfën para dhunuesit
ligjet e mia
do t'i bahen mburojë.
As skllavi i drejtë,
as i panjoftuni që merr mbretninë time ta përshkojë,
as kushdo që i njeh apo s'i njeh
s'duhet t'u frigohet,
vetëm fajtori do të gjykohet rreptë,
por jo ma rreptë
se që ligji parasheh.

## ZA SEBRA

Tražim pomilovanje
za sebra
što niče i umire kao trava
u zaborav iz zaborava,
za trideset kućica njegovog krompira,
za usukano kukuruza stabaoce,
za dim nad krovom,
za ono gde je, sledeći oce,
pogrešio delom i slovom.

Za sebra uvek verna životu,
za sebra koji sunce voli.
Ako život izda i ševa,
i gušteri, sunca uživači,
i pesnikinja mirisa, zova,
za sebra,
sebar, izdati neće,
za sebra koji u povodu
vodi po desetinu
sebara sinova.

## PËR SEBRIN

Kërkoj falje
për sebrin
që mbin dhe si bari vdes
prej harrese n'harresë,
për tridhetë oxhaqe patatesh të tij,
për kërcejt e vyshkun të misrit posa gjethue
mbi pullaz për tymin e çu'më,
për ate ku, prindët tue i ndjekë,
gaboi me fjalë e punë.

Për sebrin gjithmonë besnik t'jetës,
për sebrin që diellin e don.
Nëse jetën edhe lauresha e trathton,
dhe zhapijtë, shfrytzues të diellit,
dhe poetesha e aromave, shtogu,
për sebrin,
sebri, s'trathton,
për sebrin që n'lak
nga dhetë bij sebrash
i çon.

## ZA SVRGNUTE

Za svrgnuta vlastelina
što sam sedi od zore rane,
za stolove tišinom zavejane,
za bokale i za kupe
gde vetre u ocat pretvorena stara vina,
za slanike netaknute
kao celac januarski,
za čoveka koji zalud očekuje
da se prijatelji kraj njega skupe,
za onoga čija zla se jedino pamte.

Tražim pomilovanje
za sve koji mogu lako pasti
iste sudbine,
za unapred znane nevolje njine
kad stanu kao oblaci da se plaste,
za dom oko koga osvanu sante
što ih niko ne otopi, ne premosti,
za one kojima su samo laste
pod strehom gosti.

## PËR TË RRËXUEMIT

Për bujarin e rrëxuem
që vetëm rrin q'prej agimit,
për meçe dhe gota
ku venat e vjetra uthull bahen,
për kryporet e paprekuna
si borë e parë e janarit,
për njeriun që pret kot
afër tij të mblidhen miqt,
për ate, t'zezat e t'cilit vetëm kujtohen.

Kërkoj falje
për të gjithë ata që lehtas munden m'e psue
të njajtin fat,
për vuejtjet e tyne të dijtuna qysh ma parë
kur fillojnë si retë me u tubue,
për votrën rreth së cilës copat e akullit gdhijnë
që kurrkush ma s'i kalon, s'i shkrin,
për ata që vetëm dallandyshet, pranë,
nën strehë miq i kanë.

## ZA ZEMLJU KUDA VOJSKA PROĐE

Care Dušane,
tražim pomilovanje
za zemlju ubogu kuda vojska prođe,
jer zemlja je takva —
ona voli kad je obraste trava,
kad u polju čuje govor čoveka,
ona ne voli da ostane sama,
ona voli da je budi mukanje krava,
da je uspavljuje jaganjaca bleka.

Zemlja je takva,
ona se guši od baruta i metana,
ona voli da se greje uz ognjište
gde pastir granjem potpiruje plamen,
zemlja društvo čoveka ište,
zemlja kao rodna grana
voli da joj čovek spusti ruku na rame.

Zemlja je takva,
ona traži
da je čovekove ruke gnetu,
ona voli da se seme u nju baca,
da je zapahne miris zobi i raži,
voli da s proleća osvane u cvetu
trešanja i jabuka,
zemlja čezne
da je stogovima sena i slame
zimi utopli ljudska ruka.

## PËR VENDIN KAH USHTRIA KALON

O, car Dushan,
kërkoj falje
për vendin e mjerë kah ushtria kalon,
pse toka asht e tillë —
i pëlqen bari kur e mbulon,
kur në fushë ndien bisedën e njeriut,
ajo vetëm s'do të mbesë shum,
ajo do që ta zgjojë bërlyku i lopëve,
blegrima e qingjave që ta vejë në gjum'.

Toka asht e tillë,
i zihet fryma nga baroti dhe metani,
ajo do që të ngrohet pranë votrës së nxehtë
ku bariu me krande ngjall flakën,
toka shoqninë e njeriut kërkon ta gjejë,
toka si rrembi i frytshëm
do që njeriu mbi sup dorën t'ja vejë.

Toka asht e tillë,
ajo kërkon
që dora e njeriut ta rrëmojë,
që fara t'hudhet në te,
që era e tërshanës dhe e theknës ta kaplojë,
që në pranverë të lulon
me lule qershish dhe mollash,
toka përmallet butë
që me mullarët e sanës dhe kashtës
dimnit ta ngrohi dor' e njeriut.

## ZA VOJNIČKA GROBLJA

Care Dušane,
tražim pomilovanje
za vojnička groblja usamljena
kojih se regrut samo katkad seti,
za groblja bez suza i bez hlada,
sa gdekojim znakom tvoje pošte,
gde spomenici jednoliki kao šinjeli
stoje jedan drugom iza potiljka,
gde pevačice nema da sleti,
kuda zaljubljeni ne dolaze
da sakriju od ljudi svoje milošte,
kud put nanosi samo gavrane,
gde je šimšir jedina biljka.

Care Dušane,
za vojnička groblja gde svaka parcela
pod konac stoji ko vojska u četi,
za vojnika koga kraj druma sahrane
bez sebarske zapevke gorke,
daleko od rodnog potoka i sela;
za izginule u svetu povorke
odnekud iz Leđena, iz Carigrada,
kojima se majka i danas nada;
za groblja onih koji su carevi
u neznane zemlje slali da ginu,
za vojnička groblja u čas večernji,
za njihovu podzemnu i nadzemnu tišinu.

## PËR VORREZAT E USHTARËVE

O, car Dushan,
kërkoj falje
për vorrezat e vetmueme t'ushtarëve
që regrutit vetëm nganjiherë i kujtohen,
për vorrezat pa lotë dhe pa hije,
me ndonji shenjë të nderimit tand,
ku përmendoret e njillojshme si kapota ushtarake
njani tjetrit mbas zverkut i rrijnë,
ku zogu kangtar s'po lëshohet,
kah dashnorët nuk vijnë
të mëshehin prej njerëzve përkdheljet e veta,
kah i çon rruga vetëm korbat,
ku bushi asht e vetmja bimë.

O, car Dushan,
për vorrezat e ushtarëve ku secila parcelë
qëndron n'vijë si ushtria në rresht,
për ushtarin që skaj rruge e vorrosin pa nishan
dhe pa vajtime t'idhëta të sebrit,
larg nga i vendlindjes përroni dhe cikoli;
për morinë e të vramëve në botë
dikah prej Legjeni, prej Stambolli,
për të cilët nana mban shpresë kotë;
për vorrezat e atyne që mbretnit
i çuen t'flijohen ndër vende t'hueja e mizore,
për vorrezat e ushtarëve n'orën e mbramjes,
për qetsinë e tyne nëntoksore dhe mbitoksore.

## ZA JERES

Blagorazumevanje molim
za jeres što se širi
u predelima carstva tvojega
da svet tek od nje postoji,
za jeretika što tvrdi da pre njega
nije bilo požara ni vulkana,
ni mesečina, ni sunaca,
ni injem posutih šuma, ni snega,
da istorije reke tek od juče
pene se i huče.
Za velmože koje govore
da za Uroša nije bilo gospodstva,
ni zlatnih kondira,
ni manastira.
Za ljude kratkovide
i uskogrude.
Za mladoga koji misli da čovečanstvo,
da lepota koju mu oči vide,
nastaje kad on je na svet nasto,
da niko nije voleo slično,
da velika svetkovina ljudskog života
tek s njim posta.
Za svačije mišljenje detinjasto
i jeretično.

## PËR HEREZINË

Kërkoj mirëkuptim
për herezinë që përhapet
ndër viset e mbretnisë sate
se mu me te bota ka zanë fill,
për heretikun që pohon se para tij
nuk ka pasë as zjarre e as vullkane,
as dritë hane, as diej,
as pyje të mbushuna me krahnezë, as borë,
se lumejt e historisë që dje
shkumojnë dhe buçasin
mbi dhé.
Për zotnijtë e randë që flasin
se për Uroshin s'ka pasë zotnillëk,
as kupa n'ar shkri,
as manastirë.
Për njerëz dritëshkurtë
dhe gjoksngushtë.
Për të riun që mendon se njerëzimi,
se bukuria që syni ja sheh,
u krijuen kur ai në botë mbërrini,
se kurrkush si ai s'ka qenë dashnor e mik,
se e kremtja e madhe e jetës njerëzore
u ba vetëm me te.
Për mendimin e gjithkujt
fëminor dhe heretik.

## ZA POSLEDNJE DANE

Care Dušane,
za nekoliko poslednjih dana
i sumraka
Dečanskoga kralja Stevana,
za poslednji čas nesrećnih
vladalaca i junaka
kad potonula detinjstva barka
odnekud ispred njih isplovi
puna tuga
i junačkih igara i igračaka,
kad se pozledi svet davnih rana
i nasmeši se iz daljina
noć kad su dobili prvenca sina.

Za čas dana
kad budu ostavljeni samima sebi,
kada sve ovoga sveta,
i prijateljstvo kakvoga cara,
i zamke kakvoga kneza i dužda,
robovanja kod hana Nogaja,
bitka kod Lima i Velbužda,
krv ljudska što se u boju prosu,
ostanu negde iza vrata,
iza prozorskog smeha i sjaja,
za čas dana kad budu sami
kao zvuk izgubljen u kosmosu.

## PËR DITËT E FUNDIT

O, car Dushan,
për disa ditë të fundit
dhe muzgjet e përhim'a
të krajlit Stefan të Deçanit,
për orën e mbrame të t'pafatëve
sundues dhe trima
kur barka e fundosun fëminie
dikah para tyne t'lundrojë
plot pshertima
dhe lojna e valle trimnie,
kur t'lëndohet bota e plagëve t'vjetra
dhe buzëqesh prej largësie mbarë
nata kur u ka lindë fëmija i parë.

Për çastin e ditës
kur do t'i lihen vetvehtes,
kur çdo gja e kësaj bote,
edhe miqësia e ndonji mbreti,
dhe kurthat e ndonji knjazi dhe dogji,
skllavnimi te kani Nogaj,
lufta te Limi dhe Velbuzhdi,
gjaku njerëzor që në luftë u derdh e u sos,
mbesin diku mbas dere,
mbrapa të qeshmes dhe shkëlqimit të dritares,
për çastin e ditës kur të mbesin vetëm
si ndonji tingull i humbun në kosmos.

## ZA VAŽNE

Tražim pomilovanje
za one koji imaju pozivnice
za svaku povorku i panoramu,
za čoveka
koga i u vozu, i na gozbi, i u hramu,
i u raju,
numerisano mesto čeka,
za one koji još za veka
grobnicu gde će leći znaju;
za ljude koje na svakoj vodi
čekaju brodi
i kotva u svakom brodolomu,
kojima su svi znani i neznani
anđeli milosrđa osigurani.
Jer biće za njih razočaranje
kada usred velikog mraka
gde sve se izmeša
ne mognu napipati ni jedno dugme,
ni jedno zvonce,
kojima se u pomoć zove,
kad ne mognu naći ni jednog broda
ni da se vrate
do tvoje palate,
ni da produže do obećanog
nebeskog svoda.

## PËR KRENARËT

Kërkoj falje
për ata që kanë letërthirrje
për çdo procesion dhe panoramë, prore,
për njeriun
që edhe në tren, edhe në gosti, edhe në faltore,
edhe në parajsën vet —
vendi i shenuem e pret,
për ata të cilët qysh së gjalli
vorrin e dijnë ku kanë me u shtri;
për njerëz që në çdo liman ku zbresin
anijet i presin
dhe spiranca në çdo përmbytje,
për të cilët të gjithë të njohtun e t'panjohtun
engjujt e mëshirës janë t'siguruem.
Sepse do të zhgënjehen
kur mes errësinës së dendun
ku çdo gja përzihet
s'do të mujnë asnji sumbull m'e prekë,
e asnji zile,
me të cilat për ndihmë thirret,
Kur s'do të mujnë me gjetë asnji va e vapore
të kthehen, të shkretë,
pallatin tand m'e gjetë,
as të vazhdojnë deri te e premtuemja
kupë qiellore.

## ZA KALUĐERA

Za kaluđera Dečanskog manastira,
kaluđera koji pod raspećem
u dimu i u mirisu sveće
nagnut nad biblijom
o ljubavi samo mesta bira.
Preskače Kaina i Avelja
i bajku u Kani
o hlebu koji jedan
hiljade može da nahrani.
Preskače Deset zapovesti,
a čita o Adamu i o Evi,
priču o Ruti,
o Mariji Magdaleni,
o Sodomi i Gomori,
sve dok se manastirski ne jave petli,
dok sunce ne ogreje gnezdo ševi.
Za kaluđera
kome svake noći na san dolazi
kako leti o desnuju ljutog zmaja
kroz goru koja zvezdom rominja,
a pod krilom mu, ukradena,
odnekud iz raja,
najlepša od mladih monahinja.

## PËR MURGUN

Për murgun e kishës së Deçanit,
murgun që nën Krishtin e gozhduem
n'erën e qiriut e vendin e tymnuem
i krrusun mbi biblën
vetëm pjesë dashnie gjen.
E kalon Kainin dhe Abelin
dhe përrallën në Kanë,
për bukën që vetëm nji
me mija mundet me i ngi.
I kapërcen Dhetë urdhnat
dhe lexon për Adamin e Evën,
tregimin për Rutën,
për Marija Magdalenën,
për Sodomën dhe Gomorën,
dersa ia nisin gjelat e manastirit,
derisa laureshës dielli çerdhen t'ia nxejë.
Për murgun
të cilit përnatë në gjum i vjen
se si mbi drangonin fluturon si rrufeja
nëpër pyll ku pikojnë yjt-inxhij,
e nën fletë, e vjedhun,
diku nga parajsa, e lu'në
ma e bukura prej murgeshave të reja.

## ZA NESHVAĆENE

Tražim pomilovanje
za neshvaćene
koji ne umeju da premoste
ni kapilarskih razdaljina
do majke i sina,
do svakodnevne stvari proste;
za one koji ostaju strani
rukama što ih drže u naručju,
suncu pred kojim se sve razdani,
sobnoj, kao košulja bliskoj, tami.

Za sopstvene duše tamničare,
za radosti svojih trovače,
za one što viču kad im se plače,
kad u nežnost greznu,
što uhode sebe kao tuđina,
za puškarnice srca njina,
za svačiju dušu zatvorenu
i opreznu.

## PËR TË PAKUPTUEMIT

Kërkoj falje
për të pakuptuemit
që s'dijnë të kalojnë vetë
as largësitë kapilare
deri te nana dhe pjella mitare,
deri te e përditshmja gja e thjeshtë;
për ata që t'huej u mbesin
duerve që i mbajnë në përqafim,
diellit para të cilit dita shëndrinë,
të dhomës, mu si këmisha s'afërmës, errsinë.

Për hapsanxhijtë e shpirtit të vet,
për ata që gëzimet i helmojnë,
për ata që klithin kur me qa dëshrojnë,
kur në butësi zhyten thellë,
që vetën si t'ishte i huej e përgjojnë,
për frangjitë e zemrës së tyne,
për secilin shpirt t'gozhduem
dhe syçelë.

## ZA NAIVNE

Za one kojima se čini
da su jednaki
siromah i bogati,
slab i jaki,
nesuđen i onaj koji se sa robije vrati,
bezruki i čovek s rukama obema,
miropomazani i odlučen od vere,
zvani
i onaj što pred vratima čeka,
za njih, za sebe,
za svokoga čoveka
tražim pomilovanje.

## PËR NAIVËT

Për ata që u duket
se t'barabart janë moti
i vorfuni dhe i pasuni,
i dobëti dhe i forti,
i padenuemi dhe ai që prej burgu kthen n'shtëpi,
çollaku dhe ai me të dy duert,
i mirosuni dhe ai i daluni feje,
i thirruni
dhe ai që para portës pret,
për ata, për vehte,
për çdo njeri
kërkoj falje.

## ZA ONE KOJI SE SPOTIČU PREKO PRAGA

Tražim pomilovanje
za bezazlene,
za njine začuđenosti nedogledne,
za ljude večno maloletne,
za utopiste,
za preko vode prevedene žedne,
za preko blaga prevedene čiste,
za onoga što snove vazdan dene,
za tihe, za setne,
za one sasvim drukčije od mene
i za one sa mnom istovetne.

Za nespretne i neuke,
za one koji se spotiču preko praga,
koji čašu ispuštaju iz ruke,
za one što uvek u prikrajak stanu,
koje svaka mala stvar razdraga,
s kojim se svaki radosno sretne,
za one koji idu zamišljeni
kao da nose kapljicu na dlanu,
za one koji nisu slični meni
i za one sa mnom istovetne.

## PËR ATA QË PENGOHEN NË PRAG

Kërkoj falje
për të padjallzuemit,
për habitë e tyne t'pakufishme,
për njerëzit gjithmonë të mitun,
për utopistët,
për ata që i kalojnë t'etshëm nëpër lum,
për ata që i kalojnë pastër nëpër pasuni,
për ate që andrron shum' e shumë,
për të qetët, për ata që janë pikllue,
për ata krejt ndryshe nga unë
dhe për ata që më përngjajnë mue.

Për të hutuemit e të pamësuemit ku janë,
për ata që tue kalue pragun pengohen,
që gotën prej dore e lëshojnë,
për ata që përherë në qoshe struken,
që për çdo send sado të vogël gëzohen,
me të cilin gjithkush me dëshirë takohet,
për ata që ecin mendueshëm
si të mbanin nji pikë ujë në shuplakë,
për ata që nuk janë të ngjajshëm me mue
dhe për ata që janë si unë vetë.

## ZA PASTVU SRCA

Care Dušane,
tražim pomilovanje
za tragikomične gnjurce
i vodiče
kroz labirinte srca beskrajne,
za poniranja u sebe žedne,
za nedosledne
zbog doslednosti neke tajne,
za verolomne
zbog vernosti neke unutarnje,
za skromne
zbog nekakvoga u sebi bogatstva,
za one koji su samo srcu
verna pastva.

## PËR GRIGJË ZEMRE

O, car Dushan,
kërkoj falje
për kredhësit tragjikomikë
dhe udhërrëfyesit
nëpër labirintet e pasosuna të zemrës,
për t'zhytunit n'veten e eçtë,
për inkonsekuentë
nga shkaku i ndonji konsekuence të mëshehtë,
për të pabesët
nga shkaku i ndonji besimi të mbrendshëm,
për ata të përvujtë
nga shkaku i njifarë pasunie që në veti ushqejnë,
për ata që vetëm zemrës
i janë grigjë besnike
e tjetër askujt.

## ZA SUŽNJE POMILOVANE

Tražim pomilovanje
za sužnje, care, pomilovane
koji gledaju uvek preda se
ma kud da pođu i korače,
s kojima niko neće da stane
i kad ih nevinim opet oglase,
i kad plate caru harače.

Za pomilovane robijaše
kojima niko konaka ne da,
kojim hlebar neće hleb da proda,
s kojima ni u crkvi ljudi ne vole
da čitaju zajedno očenaše,
s kojima slobodno razgovara
samo uhoda.

Za sebre, sužnje pomilovane,
koji su večni dužnici cara,
koji prošlost kao zlu mađiju
ne mogu nikad sa sebe da svuku,
od kojih i zlikovci nepohvatani
nadmeno se tuđe i kriju,
i drugovi iz detinjstva beže
za prvu na putu zaokuku.

Za sužnje, care, pomilovane,
za njihovo pomilovanje
od vodeničnog komena teže.

## PËR TË BURGOSUNIT E FALUN

Kërkoj falje,
o car, për të burgosunit e falun
që gjithmonë para vetes shikojnë
kudo që shkojnë dhe çapojnë,
me të cilët askush s'don me u ndalun
edhe kur si t'pafajshëm prap i shpallin,
edhe kur haraçin mbetit s'ia ndalin.

Për të burgosunit e falun
të cilëve askush konakun s'ua çel me i pritë,
të cilëve furrtari buk s'don me u shitë,
me të cilët as n'faltore njerëzit nuk du'në
lutjet së bashku me i këndue,
me të cilët sheh vetëm
spiuj lirisht tuej bisedue.

Për sebrat, të burgosunit e falun,
që janë borxhli të përjetshëm ndaj carit,
që t'kaluemen si t'zezën magji
prej vedit kur me hequn s'do të mbërrijnë,
prej të cilëve edhe gjaksorët e pakapun
me përbuzje largohen dhe mëni,
dhe shokët e tyne të fëminisë
mbas kthesës së parë u ikin.

O car, për të burgosunit e falun,
për fjalën e tyne
ma të randë se gur' i mullinit.

## ZA ALKOHOLE

Tražim pomilovanje
za alkohole
crvene, žute i zelene,
slabe i jake,
iz zemalja magle,
iz zemalja sunčane pene,
za njihove slatke opsene,
za ni na nebu ni na zemlji čardake.

Za pijanice, emigrante
u stanje gde mogu manje da misle,
manje da pamte,
manje da pate.
Za ljude koji alkohol proizvede
u što ne može nijedna sreća,
koje njegovi karavani
odnesu do takvih suvati
gde se putnik više ne doseća
sumorne stanice odakle krete
ni da li bi do nje da se vrati.

## PËR ALKOOLET

Kërkoj falje
për alkoolet
e kuqe, të verdhë dhe të blerta,
të buta dhe të forta,
prej vendeve mjegullash, përtej,
prej vendeve të shkumës djellore,
për mashtrimet e ambëla prore,
për çardakë as në tokë as në qiej.

Për pijaneca, të shpërngulun
në gjendje ku mujnë ma pak me mendue,
ma pak në mend me ruejtë,
ma pak me vuejtë.
Për njerëzit që alkool prodhojnë
ku asnji fat nuk hyn,
të cilët karvanet e tij
i çojnë deri në kullosat e tilla
ku udhëtarit as mend ma s'i shkon
stacioni i zymtë prej kah asht nisë
e as në te a don të mbërrijë.

## O KAMENOVANJU

Da se preljubnica na trgu kamenuje.

Ako nemadne bezgrešne sebarke
da se prva maši rukom oblutka,
da se pozovu žene vlastelinke.

Ako se nijedna od njih ne usudi
da se baci kamenom posred grudi
što ih je ljubav do greha zanela,
da se pozovu monahinje iz hrama.

Ako se ni njihova ne digne ruka,
ako i one obore čela,
da se pozove i carica sama,
do trga da je doprati cela svita.

Ako se ni gospođi carici ne ushita
da se kamenom na grešnicu baci,
neka zažmure straže i dželati,
neka puste da osuđena beži
kuda je vode koraci,
neka niko ne trči da je vrati.

## TË VRAMIT ME GURË

Kunorëshkelësja në shesh të vritet me gurë.

Nëse s'ka sebre të pafajshme
që e para gurin ta rrokë,
le të thirren gratë e bujarëve.

Nëse asnjana s'merr guximin
gurin midis gjoksit t'ia gjuejë,
që dashnia deri n'mëkate i ka hutue,
le të grishin murgeshat nga faltorja.

Nëse as dora e tyne s'ngrihet,
nëse edhe ato ballin e ulin,
le të thirret dhe vetë mbretnesha,
deri në shesh e tanë suita le ta shoqnojë.

Nëse as zonjës mbretneshë nuk i ngutet
që mëkatnores gur t'i hedhë,
le të mbyllin sytë xhelati dhe roja n'krye,
le ta lëshojnë e denuemja t'iki
kah kambët e çojnë,
kurrkush t'mos vrapojë m'e kthye.

## ZA MARIJE MAGDALENE

Care Dušane,
tražim pomilovanje
za žene kamenovane,
za njine saučesnice, pomrčine noći,
za miris deteline i granje
gde su pale opijene
kao prepelice i šljuke,
za njine živote prezrene,
za, neudostojene samilosti,
ljubavne njihove muke.

Tražim pomilovanje
za mesečinu i rubine
kože njine,
za njene sumrake,
za pljuskove kose raspletene,
za ruku srebrno granje,
za njine ljubavi razgolićene
i proklete —
za Marije Magdalene.

## PËR MARIJE MAGDALENAT

O, car Dushan,
kërkoj falje
për gratë që me gurë mbytë i kanë,
për ortaket e tyne, errësinat e natës,
për erën e tërfojës dhe t'lastarëve
mbi vesë ku kanë ra dejun e molisë
si shkurtëzat e pulëdushket,
për jetnat e tyne të përbuzuna,
për mospërdëllimin e treguem
ndaj vuejtjeve t'tyne të dashunisë.

Kërkoj falje
për dritë hane dhe bilur
të lëkurës së tyne — nur,
për muzgjet e saja,
për vërshimet e flokëve lëshue,
të duerve rremb-argjentë,
për dashunitë e tyne zbulue
dhe true —
për Marije Magdalenat.

## ZA NEROTKINJE

Blagorazumevanje tražim
za žene koje nisu dale
bogu božije ni caru carevo,
koje nisu zanihale
u kolevci dete,
za neblagoslovene,
za žene
koje pred sobom nose transparente
snova i mašte,
u čijem krvotoku samo pesme šume,
za one čija srca plode
mirisi i žubori vode,
čija su naručja puna samo oblaka,
koje kao ptice nad zemljom prave gnezda
i vodeno cveće lepote rode.
Za svakoga koji izlazi iz reda
svakodnevna,
naviknuta,
koji opčinjen luta
nekud van druma drevna.

Tražim pomilovanje, dragi care,
za one koje su od mladosti rane
privolele se carstvu poezije,
koje trepere vazdan kao breze,
i mesečinom se zanose kao barka,

## PËR GRATË SHTERPE

Mirëkuptim kërkoj
për gratë që s'i dhanë
as zotit as mbretit ç'u takon,
që përkund s'kanë
foshnje në djep,
për t'pabekuemet,
për gratë
që para vetes mbajnë transparente
andrrash dhe andrrimesh,
në gjakun e të cilave vetëm kangë jehojnë,
për ato zemrat që ua mbarsin
aromat dhe gurgullimi i ujit,
krahët e të cilave janë përplot me re,
që si zogjtë mbi tokë ngrehin çerdhe
dhe lule uji bukurie lindin.
Për kedo që nga radha
e së përditshmes,
të mësuemes — don me kalue,
që endet i magjepsun
jashtë xhades së lashtë diku.

Kërkoj falje, o car i dashtun,
për ata që prej fëminisë së parë
u dhanë mbas mbretnisë së poezisë,
që dridhen gjithë ditën si mështekna,
dhe me dritën e hanës dalldisen si barka,

za Jefimije,
za svete Tereze,
za svaku Safo
i Jovanku od Arka,
za sve zanete i nedovršene,
i za mene.

për Jefimijet,
për Terezat e shejta,
për çdo Safo
dhe Zhan d'Arkën,
për të gjithë t'hutuem dhe të pa mbarue,
edhe për mue.

## ZA PESNIKINJU, ZEMLJU STARINSKU

Za pesnikinju, zemlju starinsku,
za njene večne rekvizite
i šablone,
za nebesa koja nežnošću kipte,
za patetične sukobe vasione,
za livade nikad idile site,
za liriku mirisa i mesečine,
za prezrene aprilske plaveti,
za oktobarskih šuma buktinje,
za slikovitost njinu prastaru,
za bajku što je piše inje.

Za zemlju,
za melodičnost njene poezije,
za bogatstvo sroka
planinskih njenih odjeka,
za njenih potoka slobodan stih, mladi,
uspavanku što je usred ušća
peva reka,
za zdravice što ih iz kamena
napijaju vodopadi.

Za zemlju,
za slovo ljubve —
poeziju ljubavnu,

## PËR POETESHËN, VENDIN E LASHTË

Për poeteshën, vendin e lashtë,
për rekuizitat e saja t'amshueme
dhe shablonet,
për qiejt që vlojnë në njomësi të shqueme,
për grindjet patetike të gjithësisë së paanë,
për livadhet kur me idilë të fame,
për lirikë aromash dhe dritë hane,
për kaltrina të përbuzuna prilli,
për pishtaret e pyjeve të tetorit,
për pitoreskinë e tyne të stërlashtë të bukurisë,
për përrallën që bryma e qëndisë.

Për vendin,
për melodinë e poezisë së tij,
për begatitë e rimës
të jeheve të tija malore,
të përrojeve të tij vargun e lirë e të njomë,
ninulën që midis grykës
lumi e këndon prore,
për dollitë që prej shkambit
ujvarët i çojnë.

Për vendin,
për fjalën e dashunisë —
poezinë dashnore,

za madrigale vodenog cveta,
za svadbenu pesmu belog granja,
za julskog neba zbirke soneta,
za pesnika koji voli i sanja,
za kosa, za slavuja,
za njega, za svakoga
koji je pao nemilosti —
pomilovanja!

për madrigalet e lule ujit,
për rrembave të bardhë kangën dasmore,
për të qiellit e korrikut tufa sonetash,
për poetin që dashunon dhe andrron pa me,
për mullizezën, për bylbylin,
për ate, për gjithkend
që ka ra në pamëshirë —
falje!

## ZA ONE KOJI NE UMIRU NA VREME

Za duševno stanje
kao od pre pola veka,
za čoveka
koji voli starinske ljubavne pesme,
za one koji se prohujalog drže,
koji pišu kako se pisati ne sme,
za ljude koji ne umeju da idu brže,
koji zaostaju bar pola koraka,
za one koji ne umiru na vreme,
koji boluju od osvrta i rastanaka,
za one koji ne pale i ne žare,
za stare podvige i za slave stare,
za one čiji je zavičaj
na obalama prošlosti osto,
za njihovo gorko sećanja zadovoljstvo,
za one koji ugašena sunca brane,
koji se sećaju snegova od lane,
tražim pomilovanje.

## PËR ATA QË NUK VDESIN ME KOHË

Për gjendjen shpirtnore
si para gjysëm shekulli,
për at njeri
që kanga e lashtë dashnore i këndohet,
për ata që me të kaluemen janë mishnue,
që shkruejnë si nuk lejohet,
për njerëzit që ma shpejt nuk dijnë me shkue,
që të paktën gjysëm hapi mbrapa çapojnë,
për ata që me kohë nuk vdesin,
që prej kthimeve e ndamjeve lëngojnë,
për ata që s'vrâjnë e s'kthjellin,
për trimnitë e vjetra dhe t'vjetrat lavdi,
për ata vendlindja e të cilëve
ka mbetë në brigjet e t'kaluemes,
për kënaqësinë e kujtimit të tyne t'idhët,
për ata që diejt e fikun mbrojnë,
borën e vjeme kujtojnë,
kërkoj falje.

## ZA ZVERI OKLEVETANE

Za grabljivice i zveri oklevetane,
za vukove što se kroz zabran stari,
u letnje dane,
spuštaju smireno kao kardinali,
za lava u prašumi što sanjari
kao pesnici romantičari,
za porodicu vedru medveđu
što se detinjski šali,
za pospale u senci jaguare
i pantere,
za risa u kavezu
koji kao čovek tamnicu lomi,
za svako gonjeno zvere,
za zverinja srca životu odana,
za sva njihova i sva naša
zverstva
i dobra bogodana,
pomilovanja!

## PËR BISHAT E PËRGOJUEME

Për grabitqarët dhe bishat e përgojueme,
për ujqit që nëpër zabelin e lashtë,
në ditë vere, të trueme,
lëshohen qetas mu si kardinalët,
për luanin që në xhungël andrron
si poeti romantik kur këndon,
për familjen e hareshme arijsh
që fëminisht mahiten,
për jaguarët e fjetun n'hije
dhe panterët,
për luqerbullin në kafas
që si njeriu burgun then,
për çdo bishë të ndjekun,
për zemrat e bishave besnike jetës,
për të gjitha t'atyne dhe tonat
egërsi
dhe të mirat e dhanuna,
falje!

## ZA ONE KOJI CARSKE DRUMOVE ORU

Tražim pomilovanje
za zovinu sviralu nedužnu
koja govori u lice caru
što se samo zemlji poverava,
što krišom dotura vetar vetru
i mrav šapće na uvo mrava.

Za one koji pričaju glasno
šta su videli na carskom drumu
i iza zidina manastira,
za sebre koji se suludo rote
protiv velmoža,
koji bez koplja i bez noža
naleću na perne buzdovane,
za nepokorne
koji drumove carske oru,
koji u razgovoru
sateruju cara do duvara.

Za ljude i žene
u čijoj su mašti razmere sveta
pomerene,
za one koji usred podne
dok sunce bilionima sveća
sija tebi i meni, care,

## PËR ATA QË RRUGËT E MBRETIT LAVROJNË

Kërkoj falje
për fyellin e shtogut t'pafajshëm
që ndër sy mbretit ia thot
ate që vetëm dheut i besohet,
çka tinëz era erës i përcjell
dhe thnegla thneglës n'vesh i flet.

Për ata që zashëm tregojnë
se çka kanë pa në xhaden e mbretit
dhe mbas mureve të manastirit,
për sebret që zotohen tërbueshëm
kundër bujarëve,
që pa shtizë e pa thikë
kundër topuzave sulen,
për të pabindshmit që në turr
rrugët e mbretit lavrojnë,
të cilët kur bisedojnë
mbretin e mbështetin në mur.

Për burra e për gra
në mendjen e të cilëve përmasat e botës
kanë luejtë ma,
për ata që në mesditë
ndërsa dielli me biliona qirijsh
ty e mue, o car, shëndrit

nose neku svoju, malu, sveću,
za ljude do zuba naoružane
na rogove puža kad naleću.

Za svačiju zabludu tužnu,
za hrabrost usamljenu i izlišnu,
za tajne što su pregovorile
kroz zovinu sviralu nedužnu.

bajnë ndonji qiri, të vetin, të vogël e s'përulen,
për njerëzit deri në dhambë t'armatosun
në brinat e kërmillit kur vërsulen.

Për mashtrimin e piklluem të secilit,
për guximin e vetmuem dhe t'panevojshëm,
për mësheftësitë që kanë nisë me folë
nëpër fyellin e shtogut të pafajshëm.

## ZA LJUDE KOJI JASNO VIDE

Care Dušane,
za ljude na raskršću
između alfa i omega,
između Zapada i Orijenta,
kojima se čini
i u Vizantu da nešto trune,
i u Mlecima da nešto cveta;
za one kojima i levi i desni
protivnik bude,
za ljude koji nikom nisu pravi
jer jasno vide
i vlastelina a i sebra;
za one na koji ikonoklasti
podižu hajke,
a ikonoborci ih čekaju
iz zaseda,
za ljude o kojima patrijarsi
govore da su bogumili,
a bogumili
da su izneverili prvo hrišćanstvo;
za čoveka koji se opire sili
pa dolazila od Skita ili od Huna,
ili joj u zaleđeni bilo carstvo,
ili je vršila nad čovekom
šaka babuna.

## PËR NJERËZIT QË SHOHIN QARTË

O, car Dushan,
për njerëzit n'udhëkryq
midis alfes dhe omeges,
midis Perëndimit dhe Orientit,
që ju duket
se edhe në Bizant diç kalbet,
dhe në Venedik diç lulëzon;
për ata që edhe i djathti dhe i majti
u bahet kundërshtar,
për njerëzit që për askend nuk janë të drejtë
pse qartë shohin
edhe bujarin edhe sebrin;
për ata kundër të cilëve ikonoklastët
çojnë poterë,
kurse proikonët
u zanë prita,
për njerëzit për të cilët patriarkët
thonë se janë patarenë
e patarenët
se e kanë trathue kristianizmin e parë;
për njeriun që kundërshton fuqinë e dhunën
qoftë nga Skitët apo Hunët,
apo mbrapa saj t'qëndrojë mbretnia,
apo të ketë krye mbi njerinë
nji grusht babunësh.

## BELEŠKE

*Desanka Maksimović* (selo Rabrovica — Srbija, 1898) — danas je najveća srpska pesnikinja. Pored poezije, gde je najviše stvorila, bavi se i prozom kao i prevođenjem sa slovenskih jezika. Objavila je petnaestak zbirki pesama, nekoliko knjiga pripovedaka i jedan roman. Prva zbirka pesama joj je ugledala svet 1924. godine. Prevođena je na mnoge svetske jezike. Redovni je član Srpske akademije nauka i umetnosti.

*

PROGLAS — (str. 4).

*Ras* — prestonica srpske srednjevekovne države, na mestu današnje Raške.

*Car Dušan* (1308—1355) — kralj Srba i, kasnije, car Srba, Grka i Albanaca.

*Zakonik* — Zakonik Cara Dušana, od 201 člana, sačinjen u Skopju (1349) i Serezu (1353—54) u cilju jačanja centralne vlasti; u njemu su, naročito, obrađeni odnosi raznih društvenih slojeva s ciljem da se što preciznije odrede prava koje crkva i plemstvo imaju nad narodom.

*Babuni, bogumili* — hrišćanska sekta u X veku u Makedoniji i Bosni koja je propovedala siromaštvo i poštenje; protivnici molitava, ikona, crkava, popova i plemstva.

*Jeretik* — protivnik vere i dogme; poklonik slobodne misli.

*Meropah* — čipčija; sebar.

ZA SERBA — (str. 8).

*Sebar* — čovek koji ne pripada vladajućoj klasi, plemstvu i kleru; meropah.

ZA VOJNIČKA GROBLJA — (str. 14).

*Leđen* — pominje se u narodnim pesmama o Caru Dušanu; smatra se da je to neki severni grad (leđen — leden).

ZA JERES — (str. 16).

*Uroš* — Uroš Nemanjić, vladao pre Cara Dušana.

ZA POSLEDNJE DANE — str. 18).

## SHËNIME

*Desanka Maksimoviq* (katundi Rabrovicë — Sërbi, 1898) — asht sot vjershëtarja ma e madhe sërbe. Pos poezisë, ku ka krijue ma së shumti, merret edhe me prozë si edhe me përkthime prej gjuhëve sllave. Ka botue nja pesëmbëdhetë përmbledhje vjershash, disa libra tregimesh dhe nji roman. Përmbledhja e parë e vjershave të saja pa dritë në vjetin 1924. Asht e përkthyeme në shumë gjuhë botnore. Asht antare e Akademisë sërbe të shkencave dhe artit.

*

SHPALLJE — fq. 5).

*Ras* — kryeqyteti i shtetit mesjetar sërb, në vendin e Rashkës së sotshme.

*Car Dushan* (1308—1355) — mbret i Sërbëve dhe, ma vonë car (perandor) i Sërbëve, Grekëve dhe Shqiptarëve.

*Kanuni* — Kanuni i Car Dushanit i përbamë prej 201 neneve, i hartuem në Shkup (1349) dhe në Serez (1353—54) me qëllim forcimi të pushtetit qendror; në te janë të përpunueme sidomos marrëdhanjet e shtresave të ndryshme shoqnore me qëllim të përcaktimit sa ma të përpikët të të drejtave që kanë kisha dhe fisnikët mbi popullin.

*Babuni, patareni* — sekte kristiane të shekullit X në Maqedoni dhe Bosnje e cila ka predikue vorfninë dhe ndershmëni; kundërshtarë të lutjeve, ikonave, kishës, priftëve dhe fisnikëve.

*Heretiku* — kundërshtar i fesë dhe dogmëve; ithtar i lirisë së mendimeve.

*Meropahu* — çifçi; sebër.

PËR SEBRIN — (fq. 9).

*Sebri* — njeriu që nuk i takon klasës sunduese, fisnikëve dhe klerit; meropahu.

PËR VORREZAT E USHTARËVE — (fq. 15).

*Legjeni* — përmendet në kangët popullore për Car Dushanin; mendohet se asht fjala për ndonji qytet verior (prej fjalës sllave legjen — i akullt).

PËR HEREZINË — (fq. 17).

*Uroshi* — Urosh Nemanjiqi, ka sundue para Car Dushanit.

*Han Nogaj* — čuveni tatarski han (kraj VIII veka), iz porodice Džingishana; Stefan Dečanski bio kao talac, u mladosti, na njegovom dvoru.

*Lim* — pritoka Drine, gde je Stefan Dečanski pobedio Bosance.

*Velbudžd* — mesto gde su Srbi, za vlade Stefana Dečanskog, 1330 godine, pobedili bugarskog cara Mihaila.

ZA KALUĐERA — (str. 22).

*Biblija* — „sveta" knjiga Jevreja i hrišćana — Stari i Novi zavet.

*Kain i Avelj* — prema Bibliji sinovi Adama i Eve; Kain, ubica Aveljov.

*Adam i Eva* — prema Bibliji prvi ljudi koji su naselili zemlju.

*Sodoma i Gomora* — legendarna mesta u Palestini, koja su zbog bezdušnosti i razvrata spaljena; mesta greha i razvrata.

ZA MARIJE MAGDALENE — (str. 38).

*Marija Magdalena* — žena „grešnica", prostitutka, koju je Hristos odvratio od njena zanata, te se pokajala.

ZA NEROTKINJE — (str. 40).

*Jefimija* — monahinja, XIV vek; prva spisatelica u staroj srpskoj književnosti.

*Sveta Tereza* — španska spisatelica, kaluđerica, XVI vek; reformator karmeljanskog reda; njena apstraktno-mistična dela su od naročitog jezičnog značaja.

*Safo* — grčka pesnikinja sa Lesbesa s kraja VII veka pre naše ere; pisala o lepoti prirode, ženskim patnjama, a čuvene su i njene erotične pesme.

*Jovanka od Arka* — Jovanka Orleanka, nacionalna heroina francuza (1412—1431); spaljena na lomači kao veštica.

ZA LJUDE KOJI JASNO VIDE — (str. 56).

*Alfa i omega* — prvo i poslednje slovo grčke azbuke; početak i kraj svega.

*Zapad i Orijent* — Zapad i Istok; hrišćanski i muslimanski svet.

*Vizant* — Istočno Rimsko carstvo (395—1453), koje je težilo da obnovi veliku Rimsku imperiju.

*Mleci* — Mletačka republika, grad republika, Venecija, stvorena pred kraj Rimske imperije pa sve do Napoleonovih osvajanja.

*Ikonoklasti* — protivnici ikona i skulptura u crkvama.

*Skiti* — nomadska iranska plemena.

*Huni* — narod tursko-tatarskog porekla koji je, u V veku, pod vođstvom Atile, zauzeo i veći deo Evrope.

PËR DITËT E FUNDIT — (fq. 19).

*Kani Nogaj* — kani i njohtun (fundi i shekullit VIII), nga familja e Xhingiskanit; Stefan Deçani, në rini, ka qenë peng në oborrin e tij.

*Limi* — dega e Drinës, ku Stefan Deçani i mujti Boshnjakët.

*Velbuzhdi* — vendi ku Sërbët, gjatë sundimit të Stefan Deçanit, më 1330, e mujtën Car Mihailin e Bullgarisë.

PËR MURGUN — (fq. 23).

*Bibli* — libri i „shejtë" i ebrejve dhe i të krishtenëve — Dhjata e re dhe Dhjata e vjetër.

*Kaini dhe Abeli* — simbas Biblës, djemt e Adamit dhe Evës; Kaini, vrasësi i Abelit.

*Adami dhe Eva* — simbas Biblës njerëzit e parë që banuen tokën.

*Sodoma dhe Gomora* — vende legjendare në Palestinë, të cilat u dogjën për shkak të përdhunimeve dhe të çfrenimit; vende mëkatesh dhe epshesh.

PËR MARIJE MAGDALENAT — (fq. 39).

*Marije Magdalena* — grue „mëkatare", lavire, të cilën Krishti e ktheu prej zanatit të vet dhe ajo u pendue.

PËR GRATË SHTERPE — (fq. 41).

*Jefimije* — murgeshë, shekulli XIV; e para shkrimtare e letërsisë së vjetër sërbe.

*Tereza e shejtë* — murgeshë, shkrimtare spanjole, shekulli XVI; reformatore e rendit karmelian; veprat e saja apstrakte-mistike kanë randësi të veçantë gjuhësore.

*Safo* — poeteshë greke prej Lasbesi, fundi i shekullit VII para erës sonë; shkroi mbi bukuritë e natyrës, vuejtjet e femnës, por të përmenduna janë edhe vjershat e saja erotike.

*Zhan d'Arkë* — heroinë nacionale e francezëve (1412—1431); e djegun në turrën e druve si shtrigë.

PËR NJEREZIT QË SHOHIN QARTË — (fq. 57).

*Alfa dhe omega* — e para dhe e mbrapmja shkronjë e alfabetit grek; fillimi dhe mbarimi i gjithçkafes.

*Perëndimi dhe Orienti* — Perëndim dhe Lindje; bota krishtene dhe ajo islame.

*Bizanti* — Perandorija romake e lindjes (395—1453), që synonte të përtrijë Perandorinë romake.

*Venediku* — Republika e Venedikut, qytet republikë, themelue para mbarimit të Perandorisë romake e deri në pushtimet e Napoleonit.

*Ikonoklastët* — kundërshtarët e ikonave dhe skulpturave nëpër kisha.

*Skitët* — fis nomad i Iranit.

*Hunët* — popull me origjinë turke-tatare, i cili, në shekullin V, ndën udhëheqjen e Atilës, pushtoi edhe pjesën ma të madhe të Evropës.

SADRŽAJ

PËRMBAJTJA

